# RROBAT E VOGLA

Bujari ishte rritur. Rrobat i binin të vogla. Nëna e tij ua dhuronte këto rroba shoqatave bamirëse. Bujarit nuk i pëlqente kjo gjë, edhe pse rrobat nuk i bënin më. Madje, përpiqej t'i vishte edhe pse i binin ngusht. Ai i thoshte gjithnjë nënës: "Mami, shiko! Këto rroba më bëjnë ende...".

Një ditë pa nënën duke mbledhur rrobat e tij të vogla. Ajo i futi në një çantë dhe i vendosi në raft. Të nesërmen do t'i dërgonte, si përherë, te shoqata.



Kur nëna u largua, Bujari i mori me të shpejtë dhe i vendosi poshtë shtratit të tij.

E nesërmja erdhi. Nëna hapi raftin për të marrë çantën, por nuk e gjeti. Pyeti Bujarin:



-Bir, Mos e ke parë çantën, që vura në raft?

-Jo, nënë.

Nëna nisi ta kërkonte çantën në gjithë shtëpinë. E kërkoi dhe nuk e gjeti dot, ndonëse në dhomën e Bujarit ende nuk kish kontrolluar. Por... një ditë do të kontrollonte edhe aty...

Kur Bujari u nis për në shkollë, nëna hyri në dhomën e tij. Ajo ishte rrëmujë, si përherë. Kur po pastronte, poshtë shtratit të tij gjeti... çantën që e kërkonte prej disa ditësh. Në fillim u habit, por pastaj e kuptoi se kush e kishte fshehur aty...

Si për të plotësuar një "dëshirë" të të birit, ajo e vendosi çantën përsëri nën shtrat.

Bujari erdhi nga shkolla e vrapoi drejt e në kuzhinë.

-Mami, kam shumë uri! Mami kam shumë...

-Mos u bëj merak. Po ta përgatis ushqimin menjëherë. Pasi të hash, do të të çoj diku...

-Ku do të shkojmë?! – pyeti tërë kureshtje ai.

-Nuk mund të ta tregoj. Është surprizë.

Bujari e hëngri menjëherë ushqimin. Pasi i ndërroi rrobat i tha:

-Mami, jam gati! Mund të shkojmë...

Nëna e mori për dore dhe e çoi te shoqata bamirëse. Aty morën adresën e një familjeje të varfër dhe shkuan ta vizitonin atë.

Shtëpia ku shkuan, ishte një kasolle si gërmadhë. Aty jetonte një familje me tre fëmijë. I zoti i shtëpisë nuk mund të punonte, sepse ishte i sëmurë rëndë. Ndaj, nuk mund



të sillte në shtëpi as dru, as qymyr dhe as ushqime. Kasollja gjithashtu ishte shumë e ftohtë dhe fëmijët ishin të gjithë të sëmurë.

Bujari shikonte me vëmendje dhe nuk po u besonte dot syve.

"Si mund të jetohet, kështu?!.."



Njëri prej fëmijëve ishte moshatar me Bujarin. Ndërsa të tjerët ishin shumë më të vegjël. Kur i pa ata, i erdhi për të qarë. Fëmijën që ishte moshatar me të, e pyeti:



-A shkon në shkollë, ti?

-Jo.

-Përse nuk shkon?

-Nuk kam çantë, libra dhe përparëse.

-Përse nuk i blini?

-Nuk kemi para.

- Po ushqim për të ngrënë, keni? – e pyeti përsëri.

-Nganjëherë vijnë ca njerëz të mirë dhe na sjellin...

-Kush ua blen rrobat?

-Ja, ata njerëzit e mirë, që i përmenda pak më parë...

Bujari e kuptoi se njerëzit e mirë ishin punonjësit e shoqatës bamirëse. Po ashtu, e kuptoi se edhe nëna e tij ua jepte rrobat e vogla shoqatave bamirëse, për t'ua dhënë të varfërve.

Sapo arritën në shtëpi, djali i menduar i tha nënës:

-Nënë, merre çantën time që e fsheha nën shtrat dhe jepja familjes që vizituam.

Nëna ia ledhatoi flokët plot dashuri dhe i tha:



-Të lumtë, bir! Të ndihmosh njerëzit, është diçka shumë e bukur!

Bujari shkoi përsëri në dhomën e tij. Kësaj here i solli nënës, nga rafti, përparësen që përdorte dhe e pyeti:



-Nënë, a t'ia japim këtë fëmijës që takuam?

-Po ti ende e vesh atë, kur shkon në shkollë! - u përgjigj nëna duke buzëqeshur:

- Po si do të shkojë në shkollë, ai fëmijë?..

-Mos ki merak, ai fëmijë do të shkojë në shkollë, patjetër.

-Si do të shkojë?! Ai nuk ka përparëse. Mbi të gjitha, nuk ka çantë, nuk ka as libra.

-A nuk dëshiron t'i marrësh një përparëse atij?

-Dua, por... edhe unë nuk kam para!

-Ke para në kumbarën tënde. Mund t'i marrësh...

Bujarit, kjo, nuk i kishte shkuar aspak në mendje. Mori kumbarën dhe ia solli nënës. E hapën. Së bashku filluan t'i numëronin paratë. Të nesërmen, me këto para, blenë një përparëse të re.



Ata e vizituan përsëri familjen e varfër dhe u dhanë atyre rrobat e vogla dhe përparësen e re.

Fëmija u gëzua shumë, veçanërisht kur pa përparësen e re. Sytë i shkëlqyen nga gëzimi. Bujarit iu hodh në krahë. E përqafoi dhe e puthi. Bujari kuptoi gjithçka.

Më pas u përshëndetën me familjarët dhe u larguan.

Kur u kthyen në shtëpi, kishte rënë muzgu i mbrëmjes. Babain e gjetën në shtëpi. Bujari i tregoi gjithçka që kishte ndodhur...

-Sille pak këtë kumbarën tënde që ka ngelur bosh! – i tha babai.

Ai vrapoi dhe solli kumbarën. Babai menjëherë hodhi para në të.

Bujari u gëzua shumë dhe mendoi: “Sikur babai do të hidhte përditë para në kumbarë, ai mund të ndihmonte edhe fëmijë të tjerë.”

Nga që zemrën e kishte të mbushur me një lumturi të papërshkrueshme, Bujari mendoi dhe foli kështu me veten e tij: “Ah, sikur të kem më shumë para e t’i blej atij fëmije edhe çantë, edhe libra, sa mirë do të ishte!”

Bujari, sa herë që shkonte të flinte, lutej duke thënë: “O Zot! Ndihmoji të gjithë ata që kanë nevojë për ndihmë!”

